IslamHouse.com

# PËRSOSURIA E LIGJIT ISLAM

# DHE RREZIKU NGA RISITË NË FE

**Muhammed Salih El Uthejmin**

**Përktheu: Dr. Sedat Islami**

**Redaktor fetar: Jusuf Kastrati**

**Redaktor gjuhësor: Jeton Koqinaj**

# الإبداع في كمال الشرع وخطر الابتداع

(باللغة الألبانية)

الشيخ محمد بن صالح العثيمين

ترجمة: د. سدات إسلامي

مراجعة: يوسف كاستراتي

المكتب التعاوني للدعوة وتوعية الجاليات بالربوة
هاتف: ٩٦٦١١٤٤٥٤٩٠٠+ فاكس: ٩٦٦١١٤٩٧٠١٢٦+ ص ب: ٢٩٤٦٥ الرياض: ١١٤٥٧
ISLAMIC PROPAGATION OFFICE IN RABWAH
P.O.BOX 29465 RIYADH 11457 TEL: +966 11 4454900 FAX: +966 11 4970126
OFFICERABWAH

**PËRMBAJTJA**

Në vend të hyrjes ................................................. 5

Përmasat gjithëpërfshirëse të udhëzimit profetik 7

Kurani i ka shpjeguar bazat dhe degët e fesë........ 8

Sqarim i gjithëpërfshirjes kuranore të çështjeve fetare ........................................................... 13

Mënyrat e shpjegimit profetik të çështjeve fetare 15

Risitë fetare, jo vetëm lajthitje nga feja, por edhe përgënjeshtrim i saj ........................................... 17

Për ata që bidatin e justifikojnë me respekt ....... 20

Bidati është tërësisht i keq ................................. 22

Shpjegim i rëndësishëm rreth qëndrimit të Omerit kundrejt bidatit.................................................. 25

Risi që nuk njiheshin në kohën e Muhamedit ﷺ 31

Domethënia e hadithit *“Ai që nis një traditë të mirë në Islam...”* ......................................................... 33

Si të jemi pasues të denjë të Sunetit? ................. 37

Dy kushtet kryesore të veprës së mirë ................ 41

بسم الله الرحمن الرحيم

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

**Në vend të hyrjes**[1]

Falënderimet i takojnë Allahut, Atë e falënderojmë e prej Tij ndihmë kërkojmë. Atij i kërkojmë falje për gabimet tona dhe tek Ai pendohemi. Allahut i kërkojmë të na mbrojë kundrejt të këqijave të vetvetes dhe kundrejt ligësisë së veprave tona. Kë e udhëzon Allahu, s'ka kush e lajthit, kurse atë që e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, të cilin Allahu e dërgoi me udhëzimin dhe me fenë e vërtetë, ndaj ai e kumtoi mesazhin, e

[1] Të gjithë nëntitujt e këtij punimi janë vënë nga përkthyesi.

përmbushi amanetin, e këshilloi umetin dhe luftoi denjësisht në rrugën e Allahut, derisa vdiq! Umetin e tij e la në rrugë të drejtë e të qartë, nata e të cilës është po aq e ndritshme sa dita e saj, rrjedhimisht, kushdo që devijon (nga kjo rrugë), është i shkatërruar.

## Përmasat gjithëpërfshirëse të udhëzimit profetik

Muhamedi ﷺ ka shpjeguar tërë atë që i duhet umetit, saqë Ebu Dherri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, tek përshkroi përmasat e këtij shpjegimi, tha:

«ما ترك النبي صلى الله عليه وسلّم طائرًا يقلب جناحيه في السماء إلا ذكر لنا منه عِلما.»

"*I Dërguari ﷺ na ka informuar për çdo gjë, madje edhe për shpendin që i lëviz krahët e tij në qiell*."[2]

Një idhujtar e pyeti me ironi Selman Farisiun, *Allahu qoftë i kënaqur me të*: "Profeti juaj ju paskësh mësuar edhe edukatën e kryerjes së nevojës fiziologjike?!" Selmani, *Allahu qoftë i kënaqur me të,* iu përgjigj me krenari:

«نعم، لقد نهانا أن نستقبل القبلة بغائط أو بول أو أن نستنجي بأقل من ثلاثة أحجار، أو أن نستنجي باليمين أو أن نستنجي برجيع أو عظم.»

"*Po. Na ka ndaluar ta kryejmë nevojën e madhe ose të urinojmë të kthyer nga kibleja, të pastrohemi me më pak se tre gurë, të pastrohemi me dorën e djathtë, si dhe të pastrohemi me ndyrësira a me eshtra*."[3]

---

[2] Hadithin e shënon imam Ahmedi, 21689, 21770, 21771.
[3] Hadithin e shënon Muslimi, kreu *Et tahareh*, kapitulli *El istitabeh*, 262.

## Kurani i ka shpjeguar bazat dhe degët e fesë

Do të vëresh se Allahu i Lartësuar në Librin e Tij famëlartë, në Kuran, ka shpjeguar bazat e fesë dhe degët e saj; ka shpjeguar (fjala vjen) monoteizmin (*teuhidin*) me të gjitha llojet e tij (si bazë kryesore e fesë), porse ka shpjeguar edhe shumë gjëra të tjera, madje edhe etikën e ndejave dhe kërkimlejes për të hyrë e për të dalë (si degë e fesë). Allahu i Lartësuar thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا إِذَا قِيلَ لَكُمْ تَفَسَّحُوا فِي الْمَجَالِسِ فَافْسَحُوا يَفْسَحِ اللَّهُ لَكُمْ﴾

**"O besimtarë! Kur ju thuhet t'u hapni vend të tjerëve në tubim, atëherë bëni vend, se Allahu do t'ju bëjë vend (në Xhenet)."** (El-Muxhadele, 11)

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تَدْخُلُوا بُيُوتًا غَيْرَ بُيُوتِكُمْ حَتَّى تَسْتَأْنِسُوا وَتُسَلِّمُوا عَلَى أَهْلِهَا ذَلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُونَ فَإِن لَّمْ تَجِدُوا فِيهَا أَحَدًا فَلَا تَدْخُلُوهَا حَتَّى يُؤْذَنَ لَكُمْ وَإِن قِيلَ لَكُمُ ارْجِعُوا فَارْجِعُوا هُوَ أَزْكَى لَكُمْ وَاللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ عَلِيمٌ﴾

**"O besimtarë! Mos hyni në shtëpitë e huaja pa marrë leje e pa i përshëndetur banuesit e tyre. Kjo**

**është më e mira për ju. Ndoshta do t’ia vini veshin. Nëse atje nuk gjeni askënd, mos hyni derisa t’ju lejohet e, në qoftë se ju thuhet “Kthehuni”, atëherë kthehuni. Kjo është më e mirë për ju. Allahu e di se çfarë bëni ju.”** (En-Nur, 27-28)

Gjithashtu, ai ka shpjeguar edhe etikën e veshjes. Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَالْقَوَاعِدُ مِنَ النِّسَاء اللَّاتِي لَا يَرْجُونَ نِكَاحًا فَلَيْسَ عَلَيْهِنَّ جُنَاحٌ أَن يَضَعْنَ ثِيَابَهُنَّ غَيْرَ مُتَبَرِّجَاتٍ بِزِينَةٍ﴾

**“Gratë e vjetra, që nuk shpresojnë më të martohen, nuk është gjynah ta heqin mbulesën e jashtme, por jo duke i treguar stolitë e tyre...”** (En-Nur, 60)

﴿يَا أَيُّهَا النَّبِيُّ قُل لِّأَزْوَاجِكَ وَبَنَاتِكَ وَنِسَاء الْمُؤْمِنِينَ يُدْنِينَ عَلَيْهِنَّ مِن جَلَابِيبِهِنَّ ذَلِكَ أَدْنَى أَن يُعْرَفْنَ فَلَا يُؤْذَيْنَ وَكَانَ اللَّهُ غَفُورًا رَّحِيمًا﴾

**“O Profet, thuaju grave dhe vajzave të tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (të kokës) përreth trupit. Kjo është mënyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos**

**ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.”** (El-Ahzab, 59)

﴿وَلَا يَضْرِبْنَ بِأَرْجُلِهِنَّ لِيُعْلَمَ مَا يُخْفِينَ مِن زِينَتِهِنَّ وَتُوبُوا إِلَى اللَّهِ
جَمِيعًا أَيُّهَا الْمُؤْمِنُونَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ﴾

**“Dhe të mos i rrahin këmbët (për tokë), në mënyrë që të mos duken stolitë e tyre të fshehta. Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!”** (En-Nur, 31)

﴿وَلَيْسَ الْبِرُّ بِأَنْ تَأْتُوْا الْبُيُوتَ مِن ظُهُورِهَا وَلَـٰكِنَّ الْبِرَّ مَنِ اتَّقَىٰ
وَأْتُوْا الْبُيُوتَ مِنْ أَبْوَابِهَا﴾

**“Nuk është mirësi të hysh në shtëpi nga dera e pasme (siç bënin paganët para Islamit), por mirësia qëndron në të ruajturit nga të këqijat. Hyni në shtëpi nga dyert e tyre...!”** (El-Bekare, 189)

Këto ajete/citate, dhe të tjera, nga Kurani dëshmojnë se kjo fe është gjithëpërfshirëse dhe e përkryer, e cila nuk paramendohet të ketë mangësi e as të ketë sajime. Përkitazi me këtë, Allahu, tek e përshkruan Kuranin, thotë:

﴿وَنَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ تِبْيَانًا لِّكُلِّ شَيْءٍ وَهُدًى وَرَحْمَةً وَبُشْرَى لِلْمُسْلِمِينَ﴾

**“Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për muslimanët.”** (En-Nahl, 89)

Së këndejmi, nuk ka gjë që u nevojitet njerëzve, për fenë a për dynjanë e tyre, e që Allahu i Lartësuar të mos e ketë përmendur tekstualisht ose të mos ketë aluduar në të, drejtpërdrejt ose tërthorazi, që vetëkuptohet.

**Vëllezër të dashur!**

Disa njerëz fjalën vijuese të Allahut:

﴿وَمَا مِن دَابَّةٍ فِي الأَرْضِ وَلَا طَائِرٍ يَطِيرُ بِجَنَاحَيْهِ إِلَّا أُمَمٌ أَمْثَالُكُم مَّا فَرَّطْنَا فِي الْكِتَابِ مِن شَيْءٍ﴾

**“Të gjitha kafshët e të gjithë shpendët që fluturojnë me krahët e tyre, janë në bashkësi të ngjashme me ju. Ne nuk kemi harruar asgjë në Librin tonë.”** (El-Enam, 38)

Respektivisht, pjesën: “**Ne nuk kemi harruar asgjë në Librin tonë.”** po e komentojnë kinse me të u nënkuptuaka Kurani. Ndërkaq, e vërteta është se me të synohet Pllaka e Ruajtur mirë (*Leuhi Mahfudhi*). Në anën tjetër, sa i përket Kuranit, Allahu i Lartësuar e ka përshkruar edhe me më shumë madhështi. Këtë e dëshmon ajeti:

﴿وَنَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ تِبْيَانًا لِّكُلِّ شَيْءٍ﴾

**“Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje...”** (En-Nahl, 89)

Ky përshkrim është më i fuqishëm dhe më shpjegues sesa përshkrimi i bërë në ajetin:

﴿وَمَا مِن دَابَّةٍ فِي الأَرْضِ وَلَا طَائِرٍ يَطِيرُ بِجَنَاحَيْهِ إِلَّا أُمَمٌ أَمْثَالُكُم مَّا فَرَّطْنَا فِي الْكِتَابِ مِن شَيْءٍ﴾

**“Të gjitha kafshët e të gjithë shpendët që fluturojnë me krahët e tyre, janë në bashkësi të ngjashme me ju. Ne nuk kemi harruar asgjë në Librin tonë.”** (El-Enam, 38)

## Sqarim i gjithëpërfshirjes kuranore të çështjeve fetare

Ndoshta ndokush do të pyeste: Meqë Kurani na qenka i kësisojtë, atëherë ku ta gjejmë shpjegimin për numrin e pesë namazeve në Kuran, pastaj numrin e rekateve të këtyre namazeve? Si mund të ngjajë që ne nuk e hasim përshkrimin e numrit të rekateve të namazit, ndërkohë Allahu thotë:

﴿وَنَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ تِبْيَانًا لِّكُلِّ شَيْءٍ﴾

**"Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje..."** (En-Nahl, 89)

Përgjigjja ndaj kësaj është se, Allahu i Lartësuar në Kuran na ka shpjeguar se e kemi obligim t'i përfillim e të veprojmë në përputhje me thëniet dhe me këshillat e të Dërguarit ﷺ:

﴿مَّنْ يُطِعِ الرَّسُولَ فَقَدْ أَطَاعَ اللَّهَ وَمَن تَوَلَّى فَمَا أَرْسَلْنَاكَ عَلَيْهِمْ حَفِيظًا﴾

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut. Sa për ata që kthejnë kokën mënjanë, Ne nuk të kemi dërguar që të jesh rojtar i tyre."** (En-Nisa, 80)

﴿وَمَا آتَاكُمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا نَهَاكُمْ عَنْهُ فَانتَهُوا﴾

**“Çfarëdo që t’ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t’ju ndalojë, hiqni dorë prej saj.**” (El-Hashr, 7)

Atë që e ka shpjeguar Suneti, Kurani veçse ka aluduar në të, ngase ai (Suneti) është një nga dy format e shpalljes qiellore, përmes të cilit Allahu i Lartësuar i është drejtuar të Dërguarit të Tij duke ia mësuar atë, siç pohon i Lartësuari:

﴿وَأَنزَلَ اللَّهُ عَلَيْكَ الْكِتَابَ وَالْحِكْمَةَ وَعَلَّمَكَ مَا لَمْ تَكُنْ تَعْلَمُ﴾

**“Allahu të shpalli ty Librin (Kuranin) dhe Urtësinë e plotë, si dhe të mësoi atë që nuk e ke ditur.”** (En-Nisa, 113)

Domethënë, ajo që është shpjeguar në Sunet, gjendet edhe në Kuran (ndonëse në njërën apo në formën tjetër, siç përmendëm më lart).

## Mënyrat e shpjegimit profetik të çështjeve fetare

**Vëllezër të dashur!**

Nëse këtë e kemi të qartë, a mund të thuhet se i Dërguari ﷺ ka vdekur duke lënë në fe pa na shpjeguar diç me të cilën i afrohemi Allahut të Lartësuar?!

Përgjigjja: Jo, kurrsesi, ngase i Dërguari ﷺ e ka shpjeguar tërë fenë; ose me fjalët, me veprat dhe me miratimet e tij, ose me shpjegimet, që fillimisht i ka nisur vetë ai, apo me ato që janë përgjigje ndaj pyetjeve të parashtruara. Ndonjëherë, meqë shokët e tij (sahabët), *Allahu qoftë i kënaqur me ta*, që e shoqëronin vazhdimisht të Dërguarin ﷺ hezitonin t'i parashtronin shumë pyetje, Allahu i Lartësuar çonte ndonjë beduin nga shkretëtira, që vinte dhe e pyeste Pejgamberin ﷺ rreth gjërave të cilave sahabët, *Allahu qoftë i kënaqur me ta*, u gëzoheshin tej mase. Kjo dëshmon se i Dërguari ﷺ nuk ka lënë gjë, që u duhet besimtarëve, qoftë nga fusha e adhurimit, qoftë nga fusha të tjera, pa shpjeguar. Në këtë udhëzon edhe ajeti kuranor:

﴿الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الإِسْلَامَ دِينًا﴾

**“Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.”** (El-Maide, 3)

## Risitë fetare, jo vetëm lajthitje nga feja, por edhe përgënjeshtrim i saj

Së këndejmi, vëlla i dashur, dije se atij që sajon ligj në fenë e Allahut, qoftë edhe me nijet a me qëllim të mirë, sajimi, krahas asaj që i konsiderohet humbje dhe lajthitje, i konsiderohet edhe akuzim i fesë së Allahut të Lartësuar, respektivisht përgënjeshtrim i ajetit:

﴿الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الإِسْلَامَ دِينًا﴾

**“Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.”** (El-Maide, 3)

Kjo për faktin se ky shpikës që ka sajuar në fenë e Allahut, diç që nuk është pjesë e saj, duket se me gjuhën e tij thotë: “Kjo fe nuk është kompletuar.” Rrjedhimisht, ka “gjetur” hapësirë që të sajojë diç me të cilën i afrohet Allahut të Lartësuar. Është interesante (njëherit krejtësisht e pakuptimtë) se si njeriu shpik diç që ka të bëjë me Allahun, me emrat dhe me cilësitë e Tij, e pastaj pretendon se këtë e paskej bërë për ta madhëruar Zotin e tij duke e

zhveshur prej asaj që nuk i takon, madje duke iu referuar ajetit:

﴿فَلَا تَجْعَلُواْ لِلَّهِ أَندَادًا وَأَنتُمْ تَعْلَمُونَ﴾

**“Prandaj, mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun.”** (El-Bekare, 22)

Do të habitesh me këtë tek sajon në fenë e Allahut diç që ka të bëjë me qenien e Tij (Allahut), gjë për të cilën të parët dhe dijetarët e mëdhenj të umetit nuk kanë folur, ndërsa ky të shpjegohet dhe të justifikohet kinse e bëka për ta zhveshur Allahun prej asaj që nuk i përket e për ta madhëruar, madje duke u mbështetur e duke u arsyetuar me fjalën e Allahut:

﴿فَلَا تَجْعَلُواْ لِلَّهِ أَندَادًا وَأَنتُمْ تَعْلَمُونَ﴾

**“Prandaj, mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun.”** (El-Bekare, 22)

...si dhe duke akuzuar për *mumethil* e *mushebih* (shëmbëllyes e përngjasues të Zotit me krijesat e Tij) dhe gjithçka tjetër këdo që e kundërshton ose mendon ndryshe.

Gjithashtu, do të habitesh nga të tjerë që sajojnë në fenë e Allahut gjëra që kanë të bëjnë me të Dërguarin ﷺ e për të cilat e pretendojnë dashurinë dhe respektin ndaj tij, si dhe duke akuzuar për ngurtësi, madje edhe për urrejtje ndaj të Dërguarit ﷺ këdo që nuk pajtohet me bidatin (risinë) e tyre.

Çudia e këtyre njerëzve, që sajojnë ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij gjëra të paqena nga feja, është se këtë e bëjnë me pretekstin e madhërimit dhe respektimit. Në të vërtetë, kur ata shpikin diç në fenë me të cilën është dërguar Muhamedi ﷺ atë që nuk është e saj, mu këta nxitojnë para Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Ndërkaq, Allahu i Lartësuar ka thënë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تُقَدِّمُوا بَيْنَ يَدَيِ اللَّهِ وَرَسُولِهِ وَاتَّقُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ سَمِيعٌ عَلِيمٌ﴾

**“O ju që keni besuar! Mos nxitoni para (urdhrit të) Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kijeni frikë Allahun! Vërtet, Allahu dëgjon gjithçka dhe është i Gjithëdijshëm.”** (El-Huxhurat, 1)

**Për ata që bidatin e justifikojnë me respekt**

**Vëllezër të dashur!**

Ju lutem në Allahun që të më përgjigjeni sinqerisht, nga ndërgjegjja e jo nga emocionet, nga parimet fetare e jo nga traditat: Çfarë mendoni për ata që sajojnë në fenë e Allahut atë që nuk është pjesë e saj, qoftë diçka që ka të bëjë me Allahun, me emrat dhe me cilësitë e Tij apo diçka që ka të bëjë me të Dërguarin ﷺ e pastaj thonë se po e madhërojmë Allahun dhe po e respektojmë të Dërguarin e Tij? A këta janë më meritorë të quhen madhërues të Allahut dhe respektues ndaj të Dërguarit të Tij apo ata që nuk devijojnë dhe nuk lajthiten nga vija fetare asnjë milimetër e që thonë: "Kemi besuar e kemi vërtetuar atë që na është rrëfyer, si dhe kemi dëgjuar e kemi përfillur atë që na është urdhëruar për ta bërë apo për t'iu larguar. Ndërkaq, për atë që feja nuk ka sjellë asgjë, jemi përmbajtur, duke mos dashur të nxitojmë para (urdhrit të) Allahut dhe të Dërguarit të Tij?!" Cilët e meritojnë të jenë të dashur dhe respektues ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij?

Sigurisht se ata që thonë: “Kemi besuar e kemi vërtetuar atë që na është përcjellë (rrëfyer); kemi dëgjuar e kemi përfillur atë që na është urdhëruar; kemi hequr dorë dhe jemi përmbajtur prej asaj për të cilën nuk jemi urdhëruar; veten e kemi konsideruar më të vogël sesa t’i japim mandat që të sajojë në fenë e Allahut atë që nuk është e saj.” Këta janë që e kanë njohur vetveten, por edhe Zotin e tyre; janë që e kanë madhëruar dhe e kanë respektuar, siç duhet dhe siç kërkohet, Allahun e Lartmadhëruar dhe të Dërguarin e Tij ﷺ; janë ata që kanë shfaqur dashuri të sinqertë dhe të çiltër ndaj Allahut të Lartësuar dhe ndaj të Dërguarit të Tij ﷺ.

Këta janë më meritorë kundrejt atyre që sajojnë në fenë e Allahut atë që nuk parashihet në besim (akide), në fjalë e në vepra.

## **Bidati është tërësisht i keq**

Ti do të ndihesh i habitur kur të shohësh një grup njerëzish që e dinë fjalën e të Dërguarit ﷺ:

«إياكم ومحدثات الأمور، فإن كل محدثة بدعة، وكل بدعة ضلالة، وكل ضلالة في النار.»

*"Kini kujdes nga risitë, ngase çdo risi është bidat, e çdo bidat është humbje. Ndërkaq, çdo humbje është* (e gjykuar të përfundojë) *në Zjarr* (në Xhehenem)."[4] Këta njerëz e dinë se shprehja e përmendur në hadith *çdo bidat* është e përgjithshme dhe gjithëpërfshirëse, siç është e bashkëshoqëruar me përemrin që më së shumti aludon në këto dy elemente (përgjithësim dhe gjithë-përfshirje), domethënë me përemrin *çdo* (ar. *kul-lu*). Pastaj, ai

[4] Hadithin e shënojnë imam Ahmedi, 17274, 17275; Ebu Davudi në *Sunen*, 4607; Tirmidhiu në *Sunen*, 2676; Ibn Maxhe në *Sunen*, 42. Tirmidhiu thotë se hadithi është *hasen sahih,* ndërkaq Hakimi, 1/95, e vlerëson autentik, për ç'gjë ka edhe miratimin e Dhehebiut.

që e ka thënë këtë është më elokuenti dhe më gojëtari. Ai është i Dërguari i Allahut ﷺ njeriu më këshillues dhe më dashamirës i umetit, që ia di domethënien fjalëve të veta dhe çfarë synohet me to. Pra, kur i Dërguari ﷺ ka thënë se *çdo bidat është humbje*, ka qenë i vetëdijshëm se ç'ka thënë dhe ç'ka synuar në atë fjalë. Shtoja kësaj edhe faktin se kjo thënie ka dalë si rezultat i dashamirësisë së tij të përsosur ndaj umetit të vet.

E, nëse në një ligjërim ndodh të gërshetohen këto tri elemente: (1) përsosja në këshillim (dashamirësi), në vullnet dhe në dëshirë; (2) përsosja në shpjegim dhe në kumtim; dhe (3) përsosja në dije dhe në njohuri, atëherë kjo tregon se nga ky ligjërim synohet domethënia, që shihet dukshëm. Kështu, pas kësaj, besoj se nuk ka vend për të diskutuar më nëse bidati (risia) duhet të ndahet në tri ose në pesë grupe. Assesi. Pretendimet e disa dijetarëve se ka edhe bidat të mirë, nuk mund të përjashtohen nga njëra prej këtyre dy gjendjeve:

1) Të mos jetë bidat, porse ai e sheh si të kësisojtë, ose

2) Të jetë bidat, që është i urryer dhe i përbuzur, porse ai nuk ka njohuri rreth këtij përshkrimi të bidatit.

Së këndejmi, çdokujt që pretendon (për diçka se është) bidat i mirë, i përgjigjet në këtë mënyrë. Risitarët nuk mund ta arsyetojnë *bidatin e mirë* me asgjë, kurse ne në dorë kemi këtë argument profetik: “... *e çdo bidat është humbje...”* Ky argument i fuqishëm është thënie profetike, firmosur në punëtorinë profetike, formuluar e thënë nga elokuenti dhe oratori i rrallë. Ndaj, kushdo që në dorë ka këtë argument të fuqishëm si shpata, thënien profetike “... *e çdo bidat është humbje...”,* nuk mund të mposhtet prej atyre që thonë se bidati është i mirë.

## Shpjegim i rëndësishëm rreth qëndrimit të Omerit kundrejt bidatit

Më duket se po dëgjoj njëfarë shushurime në zemrat tuaja, që thotë: "Po ç't'i themi prijësit të besimtarëve, Omer ibn Hatabit, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, të frymëzuarit ndaj të qëlluarës, i cili, kur e pa Ubej ibn Kabin dhe Temim Dariun tek falnin teravitë me njerëz në ramazan, tha: "Sa bidat i mirë që qenka ky! Ndërkohë, ajo (kohë) tek flenë ata (pjesa e tretë e natës) është më e mirë sesa kjo tek falen (pra, sikur ta shtynin teravinë në pjesën e tretë të natës)."[5]

Përgjigjja ndaj kësaj mund të jepet në dy aspekte:

**Aspekti i parë:** asnjë njeriu nuk i takon ta kundërshtojë fjalën e të Dërguarit të Allahut ﷺ me fjalën e askujt, madje as me fjalën e Ebu Bekrit, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, i cili, njëzëshëm, njihet si njeriu më i mirë pas Pejgamberit ﷺ as me fjalën e Omerit, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, i cili njihet si njeriu i dytë më i miri, as me fjalën e Othmanit,

[5] Shënon Buhariu në *Sahihun* e tij, 2010.

*Allahu qoftë i kënaqur me të*, i cili njihet si i treti më i miri pas Pejgamberit ﷺ e as me fjalën e Aliut, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, i cili njihet si njeriu i katërt më i miri i këtij umeti. Fjala e të Dërguarit ﷺ nuk kundërshtohet me fjalët e tyre, por as me të kurrkujt tjetër pas tyre, sepse Allahu i Lartësuar ka thënë:

﴿فَلْيَحْذَرِ الَّذِينَ يُخَالِفُونَ عَنْ أَمْرِهِ أَن تُصِيبَهُمْ فِتْنَةٌ أَوْ يُصِيبَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ﴾

**"Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."** (En-Nur, 63)
Imam Ahmedi fjalën *fitneh* (ndonjë sprovë), të përmendur në ajet, e interpretonte si *shirk* (idhujtari) dhe thoshte se ndoshta të tillëve (që e kundërshtojnë të Dërguarin ﷺ), u sëmuren zemrat, lajthiten, devijojnë, rrjedhimisht shkatërrohen.

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, atyre, që, qëndrimet e veta i argumentonin me argumente të këtilla, u përgjigjej: "*Mbase do t'ju bien gurë nga*

*qielli* (si ndëshkim). *Unë ju them se (ashtu) ka thënë i Dërguari i Allahut ﷺ kurse ju më thoni se (kështu) ka thënë Ebu Bekri e Omeri*."

**Aspekti i dytë:** ne të gjithë e dimë se prijësi i besimtarëve, Omer ibn Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, ka qenë ndër njerëzit me respektin më të lartë ndaj fjalës së Allahut të Lartësuar dhe ndaj fjalës së të Dërguarit të Allahut ﷺ. Ka qenë i njohur për domethënien e teksteve fetare dhe mosanimin drejt tjetërçkaje, qoftë ajo fjalë apo koncept. Mu për këtë njihej e përshkruhej si *i paluhaturi ndaj fjalës së Allahut të Lartësuar.* Për shumicën nuk është i panjohur rrëfimi për gruan që e kundërshtoi Omerin, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, rreth çështjes së përcaktimit të *mehrit* (dhuratës martesore - prikës) tek thirrej në ajetin kuranor:

﴿وَكَيْفَ تَأْخُذُونَهُ وَقَدْ أَفْضَى بَعْضُكُمْ إِلَى بَعْضٍ وَأَخَذْنَ مِنكُم مِّيثَاقًا غَلِيظًا﴾

**"Si do t'ia merrnit atë dhuratë, kur ju i jeni dhënë njëri-tjetrit dhe kur ato kanë marrë nga ju besë të fortë."** (En-Nisa, 21)

...me ç’rast bëri të ndryshojë mendje dhe qëndrim rreth kësaj çështjeje. Edhe pse rreth saktësisë së tregimit ka hapësirë diskutimi, ajo që është e rëndësishme për ne ka të bëjë me qëndrimin e Omerit, që nuk e la fjalën e Allahut të Lartësuar për mendimin e tij. Një sahabiu të ndritur, siç ka qenë Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, nuk i takon ta kundërshtojë fjalën e të Dërguarit të Allahut ﷺ apo për ndonjë bidat, për të cilin i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë se *çdo bidat është humbje,* të thotë se është bidat i mirë. Fjala e tij duhet nënkuptuar për risitë që nuk hyjnë në kuadër të asaj që i Dërguari i Allahut ﷺ synon në thënien e tij: *“... çdo bidat është humbje...”* Ndërkaq, Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, me thënien e tij: “Sa bidat i mirë që qenka ky!, ka për qëllim rreshtimin e njerëzve për faljen e namazit të teravive pas një imami, ngase faleshin ndaras dhe në mënyrë të paunifikuar. Pastaj, falja e namazit të teravive ka bazë në thëniet e të Dërguarit ﷺ. Kështu, Buhariu dhe Muslimi, përcjellë nga Aishja, *radijallahu anha*, shënojnë se Pejgamberi ﷺ ua kishte falur namazin njerëzve tri net, e në natën e katërt mungoi me arsyetimin:

«إني خشيت أن تفرض عليكم فتعجزوا عنها.»

*“Druhesha mos ju obligohej (namazi i teravive), ndërkohë që s’do të mund ta kryenit.”*

Domethënë, falja e namazit të natës gjatë ramazanit në mënyrë kolektive (me xhemat) është sunet i të Dërguarit të Allahut ﷺ e Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, duke pasur parasysh këtë fakt, e quajti bidat të mirë. Njerëzit ishin ndarë dhe ndodhte që ndokush ta falej i vetëm, tjetri falej vetë i dyti, i treti me dy a tre, të tjerë në grupe të vogla. Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, me mendimin e tij të drejtë dhe të qëlluar pa se më e udhës është që të bashkohen nën udhëheqjen e një imami. Ky veprim, duke pasur parasysh gjendjen e njerëzve më parë, tek faleshin ndaras, u quajt bidat. Është risi e konstatuar (nga një gjendje e mëparshme e bazuar), e nuk është risi e shpikur dhe e filluar nga vetë ai. Thamë se një traditë e këtillë ishte edhe në kohën e të Dërguarit të Allahut ﷺ të cilën e riktheu në praktikë Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të*. Kësisoj, duke i bërë këtë interpretim thënies së Omerit, *Allahu qoftë i kënaqur me të*, fesajuesit

(ithtarët e bidatit) nuk mund të gjejnë mbështetje në të për sajimet, që i shohin si të mira.

## Risi që nuk njiheshin në kohën e Muhamedit ﷺ

Dikush mund ta parashtrojë pyetjen:

Ka disa risi që nuk kanë qenë të njohura në kohën e Muhamedit ﷺ fjala vjen shkollat, përpilimi i librave, dhe veprime të ngjashme, të cilat muslimanët i kanë pranuar njëzëri dhe i kanë vlerësuar si vepra të mira, madje ndër më të mirat. Ndaj, si të harmonizojmë këtë qasje a mendim, që pothuajse është zëri unanim i umetit, me thënien e Muhamedit ﷺ: *"... çdo bidat është humbje..."*

Përgjigjja:

Në fakt, kjo nuk konsiderohet risi, por mjet drejt diçkaje që është e ligjësuar fetarisht. Mjetet dallojnë sipas kohës dhe vendit, ndërsa është rregull i miratuar se *normat që vlejnë për qëllimet* (gjërat e synuara)*, vlejnë dhe për mjetet*. Pra, mjetet për gjërat e ligjshme janë të ligjshme, dhe anasjelltas, mjetet për gjëra të paligjshme janë të paligjshme. Madje, mjetet e gjërave të ndaluara janë të ndaluara (haram). Së këndejmi, nëse e mira është *mjet* për të keqen, është e keqe dhe e ndaluar. Ja çfarë na mëson Allahu i Lartësuar:

﴿وَلَا تَسُبُّواْ ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ فَيَسُبُّواْ ٱللَّهَ عَدۡوَۢا بِغَيۡرِ عِلۡمٍ﴾

**“Mos i shani idhujt që ata i adhurojnë në vend të Allahut, në mënyrë që ata të mos e shajnë Allahun armiqësisht nga padija.”** (El-Enam, 108)
Sharja e zotave të rremë (idhujve) nuk është vepër e keqe, është me vend, por sharja e Zotit të vërtetë, që vjen si pasojë e sharjes së zotave të rremë, është gabim, dhunë dhe padrejtësi. Për këtë shkak, kjo vepër, që parimisht është e mirë (e pëlqyer), ndalohet, ngase epilogu i saj është sharja e Allahut.

E solla këtë ajet për ndalimin e sharjes së zotave të rremë si argument të asaj se mjetet kanë ato norma që kanë edhe qëllimet. Së këndejmi, shkollat dhe përpilimi i librave, edhe po qe se janë risi, që nuk janë njohur në kohën e Muhamedit ﷺ ato nuk janë synime më vete. Ato janë mjete, kurse mjetet kanë normat që kanë edhe qëllimet. Kësisoj, nëse ndokush do të ndërtonte ndonjë shkollë për t’u mësuar e keqja, ndërtimi do të ishte i ndaluar, ndërkohë që i këtillë nuk do të ishte po qe se do të

bëhej për mësimin e ndonjë dijeje të hairit dhe të dobishme.

**Domethënia e hadithit *"Ai që nis një traditë të mirë në Islam..."***

Nëse të thuhet si i përgjigjesh ose si e shpjegon hadithin:

«من سن في الإسلام سنة حسنة فله أجرها وأجر من عمل بها إلى يوم القيامة.»

"*Ai që nis (ligjëson) në Islam një traditë të mirë, do ta ketë shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që veprojnë në përputhje me të deri në Ditën e Kiametit."*[6]

... kur dihet se folja *nis* (ar. *senne*) e ka kuptimin e ligjësimit (ar. *sherea*)?

---

[6] Hadithin e shënon Muslimi në *Sahihun* e tij, kreu *Ez zekah*, kapitulli *El haththu ala es sadekati ue leu bi shekki temretin...*, 1017.

Përgjigjja:

Ai që ka thënë: “*Ai që nis (ligjëson) në Islam një traditë të mirë, do ta ketë shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që veprojnë në përputhje me të deri në Ditën e Kiametit.”,* është po ai që ka thënë: *“... çdo bidat është humbje...”* Sakaq, nga Muhamedi ﷺ nuk imagjinohet të thuhen fjalë që nuk harmonizohen me njëra-tjetrën, aq më pak ta kundërshtojnë njëra-tjetrën. Ata që mendojnë se ka mospërputhje ndërmjet ajeteve kuranore apo ndërmjet thënieve profetike, le ta korrigjojnë veten e tyre, për shkak të peshës së rëndë që bart ky mëkat, përndryshe, kurrë nuk mund të ekzistojë as dhe kundërthënia më e vogël ndërmjet fjalëve të Allahut të Lartësuar apo ndërmjet thënieve të Muhamedit ﷺ.

Nëse këtë e kemi të qartë, atëherë se nuk ka kundërthënie ndërmjet hadithit: "*Ai që nis (ligjëson) në Islam një traditë të mirë, do ta ketë shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që veprojnë në përputhje me të deri në Ditën e Kiametit.”* dhe hadithit *“... çdo bidat është humbje...”* flet fakti se me hadithin: "*Ai që nis (ligjëson) në Islam një traditë të mirë...”* nuk

synohen risitë (bidatet), ngase bidatet nuk janë pjesë e Islamit. Gjithashtu, në hadith tradita është përshkruar e mirë, sa kohë që bidatet nuk mund të jenë të mira. Ndërkaq, mes Sunetit dhe bidatit ka dallim të thellë.

Ka dhe një përgjigje tjetër, e cila, mbase, mund të merret për argumentim. Është thënë se me fjalën *nis* apo *ligjëson* është për qëllim ringjallja e një suneti të qenë, por që është harruar ose është rralluar praktikimi i tij. Kështu, bazuar në këtë, ligjësimi (ar. *es-sennu*) është shtesë relative, siç është edhe bidati shtesë relative për atë që ringjall një sunet, që më parë është lënë ose është braktisur.

Ka dhe një përgjigje të tretë, në të cilën aludon shkaku i thënies së hadithit. Fjala është për rrëfimin e një grupi njerëzish që erdhën tek i Dërguari ﷺ ndërkohë që ishin në skamje dhe në mjerim të madh. Pejgamberi ﷺ i ftoi besimtarët të solidarizoheshin me ta. Një medinas erdhi duke sjellë një bohçe me argjend, që mezi e mbante në duar. E pruri dhe e vendosi para të Dërguarit të

Allahut ﷺ ndërsa fytyra e tij shndriste nga gëzimi dhe lumturia. Atëbotë tha:

«من سن في الإسلام سنة حسنة فله أجرها وأجر من عمل بها إلى يوم القيامة.»

“*Ai që nis (ligjëson) në Islam një traditë të mirë, do ta ketë shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që veprojnë në përputhje me të deri në Ditën e Kiametit*.[7]

Kështu, ligjësimi (ar. *es-sennu*), në këtë kontekst, e ka kuptimin e zbatimit dhe ekzekutimit të një vepre, e jo të vendosjes ose ligjësimit të saj. Rrjedhimisht, domethënia e hadithit është *ai që kryen një vepër të ligjësuar*, e jo *ai që ligjëson a sjell një vepër të re*, ngase ligjësimi është i ndaluar sepse “... *çdo bidat është humbje*...”

[7] Po aty.

**Si të jemi pasues të denjë të Sunetit?**

Pasimi i vërtetë i Sunetit arrihet kur plotësohen gjashtë kushtet vijuese:

1. **Shkaku**. Nëse besimtari e adhuron Allahun duke i shoqëruar ndonjë shkak jo të ligjshëm, atëherë adhurimi është risi dhe, rrjedhimisht, i refuzuar. P.sh.: disa njerëz falen në natën e 27 të muajit rexheb me arsyetimin kinse kjo është nata kur Muhamedi ﷺ u ngrit në qiell (udhëzimi i Israsë dhe Miraxhit). Falja e namazit të natës është adhurim, porse, meqë ka ardhur paralel me këtë shkak, atëherë është bidat. Shkaku për të cilin po kryhet ky adhurim nuk është vërtetuar fetarisht, andaj dhe adhurimi i ndërtuar mbi këtë bazë nuk pranohet.

Harmonizimi i adhurimit me shkakun e tij (përse bëhet adhurimi) është çështje e rëndësishme, njëherit kriter, që shumë njerëzve që bëjnë bidate ua bën të qartë se ajo që bëjnë, edhe nëse e konsiderojnë pjesë të Sunetit, nuk është sunet.

2. **Lloji.** Adhurimi kushtëzohet të përputhet me fenë edhe në llojin e vet. Nëse njeriu kryen një

adhurim, lloji i të cilit nuk është legjitimuar fetarisht, atëherë atij i refuzohet ai adhurim, fjala vjen, personit që për kurban ther ndonjë kalë. Kjo nuk pranohet, sepse nuk është prej llojit të pranuar të adhurimit, në këtë rast kurbanit, e që kërkohet të jetë deve, lopë ose dele.

3. **Sasia**. Nëse njeriu do të donte ta shtonte numrin e namazeve farze, do ta ndalonim duke i thënë se ajo që je duke vepruar ndeshet me fenë në numrin e caktuar të namazeve (sasinë). Nëse një njeri e fal (qëllimshëm) namazin farz të drekës me pesë rekate, atëherë namazi i tij me unanimitet të dijetarëve është i papranuar.
4. **Forma dhe mënyra.** Nëse një njeri e fillon abdesin duke i pastruar së pari këmbët, pastaj kokën, duart dhe fytyrën, atëherë themi se abdesi i tij është i papranuar, sepse nuk është kryer sipas rregullave të caktuara fetarisht.
5. **Koha**. Nëse një njeri e ther kurbanin e tij në ditën e parë të muajit dhul-hixhe, atëherë kurbani nuk i pranohet, për shkak se therja e tij nuk ka qenë në *kohën* e paraparë fetarisht. Kam

dëgjuar se disa njerëz therin dele në ramazan, si kurbane për t'iu afruar Allahut të Lartësuar. Kjo vepër, në këtë formë, është bidat, sepse Allahut i afrohesh me therje vetëm kur e ther kurbanin për Bajram (ai që nuk është në haxhillëk), kurse haxhiu gjatë riteve të haxhillëkut, si dhe kurbani për akika. Ndërkaq, sa i përket therjes në ramazan, me bindjen se për të ka shpërblim sikurse për therjen gjatë Bajramit të Kurbanit, është bidat. Në anën tjetër, nëse therja bëhet për mish, atëherë nuk ka gjë të keqe.

6. **Vendi.** Nëse ndokush vendos të mos e kryejë itikafin në xhami, atëherë itikafi i tij refuzohet. Kjo për shkak se itikafi kryhet vetëm në xhami, askund tjetër. Madje, edhe gruas, e cila dëshiron të bëjë itikaf në dhomën e namazit të shtëpisë së vet, nuk i pranohet, ngase kjo nuk i llogaritet hapësirë e legjitimuar fetarisht për itikaf. Ngjashëm me këtë është edhe çështja e ndonjë personi që dëshiron ta kryejë tavafin rreth Qabesë, porse, për shkak të vështirësisë së kryerjes së tavafit brenda hapësirës së kërkuar, ai del dhe e kryen jashtë Xhamisë. Këtij nuk i

pranohet tavafi, ngase hapësira e paraparë për tavaf është rreth Qabesë. Allahu i Lartësuar Ibrahimit, *alejhi selam*, i kishte thënë:

﴿وَطَهِّرْ بَيْتِيَ لِلطَّائِفِينَ﴾

**“... dhe pastroje Shtëpinë Time (nga idhujtaria), për ata që vijnë rrotull saj (në shenjë adhurimi)...”** (El-Haxh, 26)

**Dy kushtet kryesore të veprës së mirë**

Së këndejmi, që vepra të jetë e mirë, e pranuar, duhet të përfshijë dy kushte kryesore:

1) Sinqeritetin, dhe

2) Pasimin.

Sa i përket kësaj të fundit, më lart përmendëm gjashtë pikat e kërkuara për realizimin e saj të plotë.

Atyre që kanë rënë në bidate, ndërkohë që e duan të mirën dhe kanë synime të çiltra, u themi se ne për Allahun nuk dimë rrugë më të mirë sesa rrugën e të parëve tanë (*selefit)*.

**Vëllezër të dashur!**

Mbahuni fort për Sunetin, pasojeni rrugën e të parëve tanë të mirë (selefit) dhe vazhdoni t'i ndiqni hapat e tyre pëllëmbë për pëllëmbë.

Ju them, ndërkohë i kërkoj Allahut të Lartësuar të më mbrojë që të mos them atë që nuk e di, se ndër shumë kureshtarë risish do të hasni tek braktisin apo ndiejnë plogështi në kryerjen e shumë gjërave të vërtetuara fetarisht, ose suneteve të vërtetuara me argumentet përkatëse. Kjo për shkak të pasojave të rënda të bidateve në zemër. Bidatet e dëmtojnë seriozisht zemrën. Bidati paraqet rrezik të madh për fenë. Një nga dijetarët e gjeneratave të para ka thënë: "Nuk ndodh të shpiket ndonjë bidat në fenë e Allahut e të mos braktisen një apo më shumë sunete të ngjashme."

Kur njeriu pason a kryen atë që është e ligjësuar fetarisht duke mos qenë fesajues, në zemër ndien frikërespekt, përulje, nënshtrim dhe adhurim për Allahun, Zotin e botëve, siç ndien se është duke e pasuar në mënyrë të duhur prijësin e të

devotshmëve, zotërinë e të dërguarve, të Dërguarin e Allahut, Muhamedin ﷺ.

Të gjithë vëllezërve të mi muslimanë, që kanë parapëlqyer ndonjë bidat ose risi, pavarësisht asaj se ka të bëjë me qenien e Allahut, me emrat a me cilësitë e Tij, apo se ka të bëjë me Muhamedin ﷺ dhe respektin ndaj tij, i këshilloj t'ia kenë frikën Allahut dhe të heqin dorë nga këto bindje e veprime. Le të ndërtojnë bindjet dhe qëndrimet e tyre duke pasuar, e jo duke shpikur; duke qenë të sinqertë, e jo duke rënë në idhujtari; duke përfillur Sunetin, e jo duke sajuar; duke përzgjedhur atë që do Allahu kundrejt asaj që do i mallkuari... Kur ta kenë bërë këtë, le të shohin mirësinë, gjallërinë, qetësinë, prehjen dhe dritën që do të përshkojë zemrat e tyre!

E lus Allahun e Lartësuar të na bëjë udhërrëfyes të udhëzuar, prijës të ndershëm dhe përmirësues, të na i ndriçojë zemrat me dije dhe me besim, të mos e bëjë atë që dimë ndëshkim për ne, të na mundësojë ta ndjekim rrugën e robërve të Tij besimtarë, të na bëjë prej të dashurve të Tij të devotshëm dhe prej grupit të Tij të shpëtuar.

وصلى الله وسلم على نبينا محمد وعلى آله وصحبه أجمعين

*Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë, Muhamedin, mbi familjen dhe mbi të gjithë shokët e tij!*